# Mburoja e muslimanit

## Lutje nga Kurani dhe Suneti

[ Shqip – Albanian – ألباني ]

Seid b. Alij b. Vehf El Kahtani

2011 - 1432

IslamHouse.com

## NË VEND TË PARATHËNIES

Falenderimi i përket vetëm Allahut të Madhëruar. Salavatet (përshëndetjet) dhe urimet më të ngrohta ia përcjellim Pejgamberit tonë, Muhamedit (salall-llahu alejhi ue selem), familjes së tij e shokëve të tij të ndershëm, e kujtdo që ndjek udhën e tij deri në Ditën e Gjykimit.
Lexues të nderuar! Libri që keni në duar është përgatitur për çdo mysliman që ka dëshirë që të pajiset me cilësitë, që ka urdhëruar Allahu dhe i Dërguari i Tij. Titulli i librit në gjuhën arabe "Hisnul Muslim" ka kuptimin: "Mburojë shpirtë-rore dhe morale e myslimanit nga rrezi-qet që i dalin gjatë jetës së tij."
Gjatë përkthimit, kemi përmendur ve-tëm hadithet autentike, të vërteta, të thëna nga i Dërguari i Allahut (salall-llahu alejhi ue selem), ndërsa përcjellësit e haditheve në shumë raste nuk i kemi përmendur.
Broshura ka fituar një emër të madh anekënd botës. Ajo është ribotuar me dhjetëra herë, me miliona ekzemplarë. Kohët e fundit është përkthyer në anglisht, urdu, frëngjishte etj.
Me miratimin e autorit, kemi shtuar në fillim të broshurës disa rregulla që kanë të bëjnë me kohën kur mund të lutemi e si mund të lutemi..
Lexues i nderuar! Pa dyshim, si çdo gjuhë tjetër, edhe gjuha arabe ka veçoritë e saj. Prandaj do të këshillonim që, ai që bën përpjekje për të mësuar lutje ose ajete të Kuranit në gjuhën arabe, të pyeste ndonjë që e njeh arabishten për mënyrën e shqiptimit etj.
I lutemi Allahut të Madhëruar që kjo vepër e thjeshtë, të jetë për hir të Tij e të na shërbejë në të dyja botët. I lutemi Allahut që kjo broshurë t'i bëjë dobi çdokujt, që e lexon, e mëson dhe e shpërndan atë.

## SI MUND TË BËHET NJË LUTJE

@ Allahu i Madhëruar thotë në Kuran:"(O, besimtarë!) Më kujtoni Mua (me lutje e adhurime), që t'ju kujtoj ju (me shpërblime); më falenderoni vetëm Mua e mos më mohoni." (Kur'ani: 1.152) Atëherë, le ta kujtojmë Allahun, le t'i lutemi Allahut, sepse Ai është i kënaqur nga ne, kur i drejtohemi Atij çiltërisht.
Që të na pranohen lutjet-në dashtë Allahu (inshallah), është mirë të zbatoj-më këto udhëzime:
1.Të marrim avdes, para se të bëjmë lutje.
2.Të drejtohemi nga Kiblja (Qabja).
3.Të ngremë duart drejt qiellit, duke afruar shuplakat me njëra-tjetrën, afër fytyrës.
4.Të kryejmë ndonjë vepër të mirë, para se të bëjmë lutje (të japim sadaka, të falim namaz etj.).
5.Ta fillojmë e ta mbyllim lutjen, duke falenderuar Allahun për mirësitë që

na ka dhënë.
Të bëjmë lutje dhe salavate për Pejgamberin, Muhamedin (salall-llahu alejhi ue selem!)
6. T'i lutemi Allahut të Lartësuar, duke përmendur emrat dhe cilësitë e Tij.
7. Të pendohemi çiltërisht për gabimet e gjynahet që kemi bërë.
8. Të bëjmë lutje të çiltra dhe jo të bëjmë lutje kalimtare.
9. Të zgjedhim kohën më të përshtat-shme për lutje.
10. Të përzgjedhim lutje të goditura për çfarë duam t'i lutemi Allahut.
11. Të tregojmë edukatë, përpikëri e përkushtim në lutje, gjithnjë, me ndjenjën e frikës nga Allahu i Madhëruar.
12.Ta ndiejmë shpirtërisht atë që e themi e që e kërkojmë nga Allahu i Madhëruar.
13.Të largohemi nga harami.
14.Të mos bëjmë lutje për gjëra të ndaluara, për të ngatërruar të tjerët.
15. Të mos nxitohemi për përgjigjen e lutjes, e të themi "i bëra lutje Allahut e nuk m'u përgjigj," por të presim që lutja jonë të pranohet, kur ta caktojë Allahu, sepse Ai nuk lejon të bëhet diçka që nuk është në vendin dhe në kohën e caktuar.
16. Të mos i lutemi askujt tjetër e asgjëje tjetër përveç Allahut; kurrë të mos themi: "O Allah! Për hatër të filanit, më bëj të mundur të më plotësohet kjo a ajo lutje."
17. T'a bëjmë lutjen me zë mesatar.
18.T''ia paraqesim Allahut të Madhë-ruar, dobësinë tonë shpirtërore, morale e fizike, t'i ankohemi Atij për çdo gjë, duke i kërkuar të na ndihmojë.

## KOHËT MË TË PËRSHTATSHME PËR TË MARRË PËRGJIGJE PËR LUTJET QË BËJMË

Dije, na mëshiroftë Allahu ty dhe mua, se pasi të plotësosh udhëzimet e mësipërme, duhet të zgjedhim kohën më të përshtatshme për lutje, që të jemi më afër shpresës për plotësimin e saj. Ndër kohët më të përshtatshme, sipas këshi-llave të Pejgamberit (salall-llahu alejhi ue selem), janë:
1.Dita e Arafatit, që është gjithmonë një ditë para Bajramit të Ramazanit.
2.Nata e Kadrit, që është midis dhjetë-ditëshit të fundit të muajit të madhëruar të Ramazanit.
3. Pjesa e fundit e natës dhe mbrë-mja.
4.Koha midis ezanit dhe ikametit.
5.Dita e xhuma.
6.Kur jemi duke bërë sexhde.
7.Kur jemi në udhëtim e sipër.
8.Kur bie shi, etj.

Këto janë disa kohë që i ka përmendur Pejgamberi (salall-llahu alejhi ue selem). Por kryesore është që besimtari t'i drejtohet Allahut me lutje, kudo që të jetë, sepse Ai kërkon nga ne që të trokasim në derën e Tij kudo e kurdo, madje, Ai kënaqet nga një veprim i tillë. Në ajetin e gjashtëdhjetë të sures "Gafir" Allahu thotë:
"...Lutmuni vetëm mua, që t'ju përgjigjem ... "

KUR ZGJOHEMI NGA GJUMI

الحمد لله الذي أحيانا بعد ما أماتنا وإليه النشور
" Falenderimi i përket vetëm Allahut, i Cili na ktheu sërishmi në jetë, pasi ishim (në gjumë) të vdekur; vërtet, tek Ai do të tubohemi që të gjithë (Ditën e Gjykimit).

لا إله إلا الله وحده لا شريك له. له الملك وله الحمد، وهوعلى كل شيء قدير. سبحان الله، والحمد لله، ولا إله إلا الله والله أكبر ولا حول ولا قوة إلا بالله العلي العظيم ... رب اغفر لي.

I Dërguari i Allahut (salall-llahu alejhi ue selem) ka thënë: "Kush zgjohet natën, le të thotë në ato çaste:
"Askush tjetër dhe asgjë tjetër nuk meriton të adhurohet përveç Allahut, Krijuesi i Vetëm e i Pashoq. I Tij është zotërimi i qiejve dhe i Tokës; Ai është i Plotfuqishmi; vetëm Atij i përket lavdë-rimi e falenderimi ynë. Askush tjetër dhe asgjë tjetër nuk meriton të adhurohet përveç Allahut, Ai është më i Madhi. Nuk ka forcë tjetër sunduese mbi ne përveç Allahut të Lartësuar.
O Allah, më fal!

الحمد لله الذي عافاني في جسدي ورد عليّ روحي وأذن لي بذكره

"Falenderimi i përket vetëm Allahut, i Cili më fali shëndetin, ma ktheu sërish shpirtin, dhe më lejoi e më dha mundësi që t'a përmend Atë (Allahun)."
إن في خلق السموات والأرض واختلاف الليل والنهار لآيات لأولي الألباب الذين يذكرون الله قياما وقعودا وعلى جنوبهم ويتفكرون في خلق السموات والأرض ربنا ما خلقتها باطلا سبحانك فقنا عذاب النار

"Pa dyshim, në krijimin e qiejve e të Tokës, në ndryshimin midis ditës e natës ka argumente të qarta për ata që mendojnë.
Ata që e përmendin Allahun, kur janë në këmbë, ulur, mbështetur dhe meditojnë për krijimin e qiejve e të Tokës, (dhe thonë O Zoti ynë! Ti nuk i krijove të gjitha këto pa qëllim; i Lartësuar je vetëm Ti, prandaj na fal e na shpëto nga dënimi i Zjarrit!"
KUR VESHIM RROBAT

الحمد لله الذي كساني هذا [ الثوب ] ورزقنيه من غير حول مني ولا قوة ...
"Falenderimi i përket vetëm Atij, që më dha mundësi të vesh këto (tesha), e m'i dhuroj ato me lehtësi, pa lodhje dhe pa mundim."

KUR VESHIM RROBA TË REJA

اللهم لك الحمد أنت كسوتنيه أسألك من خيره وخير ما صنع له، وأعوذ بك من شره وشر ما صنع له
"O Allah! Falenderimi të takon vetëm Ty, që më dhe mundësinë të vesh këtë rrobë të re. Të lutem Ty që të përfitoj nga të mirat e saj, për të cilat është për-gatitur ajo. Të lutem Ty, të më mbrosh nga të këqijat që mund të më vijnë nga përdorimi i saj."

PËR DIKË QË KA VESHUR
NJË RROBË TË RE

إلبس جديداً وعش حميدا ومت شهيداً
"Të uroj që të veshësh gjithmonë rroba të reja, të jetosh i lumtur e ta ndë-rrosh jetën si shehid."

KUR ZHVESHIM RROBAT

بسم الله "BISMIL-LAH”
"Me emrin e Allahut (po e zhvesh këtë rrobë)."
PARA SE TË HYJMË NË BANJË

بسم الله [ اللهم إني أعوذ بك من الخبث والخبائث ]
"O Allah! Me emrin tënd (më të mirë), kërkoj ndihmë nga Ti, që të më ruash nga xhindet dhe shejtanët."

KUR DALIM NGA BANJA

غفرانك "GUFRANEKE"
"Falenderimi të përket vetëm Ty, o Zoti im (që ma lehtësove trupin nga papastërtitë e ndyrësitë)."

NË FILLIM TË AVDESIT

بسم الله "BISMILAH"
"Me emrin e Allahut (po filloj të marr avdes)."

NË FUND TË AVDESIT

أشهد أن لا إله إلا الله وحده لا شريك له وأشهد أن محمداً عبده ورسوله …
"Dëshmoj se askush tjetër dhe asgjë tjetër nuk meriton të adhurohet përveç Allahut të Vetëm e të Pashoq dhe dëshmoj që Muhamedi është rob dhe i dërguari i Tij ... ."

اللهم اجعلني من التوابين، واجعلني من المتطهرين
"O Allah! më bëj prej atyre që pendohen, më radhit me të pastrit (nga gjynahet e papastërtitë)."

سبحانك اللهم وبحمدك أشهد أن لا إله إلا أنت أستغفرك وأتوب إليك

"I Lartësuar je vetëm Ti, o Allah! Vetëm Ty të falenderoj. Dëshmoj se askush tjetër dhe asgjë tjetër nuk meriton të adhurohet përveç Teje, vetëm Ty të kërkoj mëshirë, vetëm nga Ti pres falje e mëshirë për gjyhahet që bëj."

KUR DALIM NGA SHTËPIA

بسم الله توكلت على الله، ولا حول
ولا قوة إلا بالله
"Me emrin e Allahut, duke u mbë-shtetur vetëm tek Allahu (po dal nga shtëpia); askush nuk mund ta ndërrojë vendimin e Allahut."

اللهم إني أعوذ بك أن أضل أوأضل، أوأزل، أوأزل، أوأظلم أوأظلم، أوأجهل أويجهل علي

"O Allah!, kërkoj mbështetje tek Ti, që të mos i bëj të tjerët nga të humburit e të mos më bëjnë nga të humburit, që të mos i poshtëroj të tjerët e të mos më poshtërojnë mua, të mos bëj padrejtësi e të mos më bëhet padrejtësi, të mos i shpërfill të tjerët e të mos më shpërfillin mua."

KUR HYJMË NË SHTËPI

بسم الله ولجنا، وبسم الله خرجنا، وعلى ربنا توكلنا
"Me emrin e Allahut, hyra në shtëpi; me emrin e Allahut dola (nga shtëpia); tek Allahu i Plotfuqishëm jam mbështe-tur."

KUR SHKOJMË PËR NË XHAMI

اللهم اجعل في قلبي نورا، وفي لساني نورا، واجعل في سمعي نورا، واجعل في بصري نورا، واجعل من
خلفي نورا، ومن أمامي نورا، واجعل من فوقي نورا ومن تحتي نورا. اللهم أعطني نورا
"O Allah! Bëje zemrën time (të shkëlqejë) rreze drite; bëji gjuhën time,

dëgjimin tim e sytë e mi të paraqiten përpara Teje si rreze drite. Të lutem Ty që pas shpinës sime e përpara meje, lart mbi kokën time e nën trupin tim gjith -monë të rrezatohen vetëm rreze drite. O Allah, më fal dritë për të shpëtuar prej dënimit Tënd!

KUR HYJMË NË XHAMI

أعوذ بالله العظيم وبوجهه الكريم وسلطانه القديم [من الشيطان الرجيم ]. [بسم الله، والصلاة] [والسلام على رسول الله] . [ اللهم افتح لي أبواب رحمتك ]

"Kërkoj mbështetje tek Allahu i Madhëruar, te Fytyrëndrituri, te Sunduesi i përhershëm, që të më ruajë prej (cytjeve të ) shejtanit të mallkuar.
Me emrin e Allahut (po hyj në xhami). Paqja dhe mëshira e Allahut qoftë mbi të Dërguarin e Tij, Muhamedin (salall-llahu alejhi ue selem). O Zoti im! M'i hap dyert e mëshirës Sate!"

KUR DALIM NGA XHAMIA

بسم الله والصلاة والسلام على رسول الله، اللهم إني أسألك من فضلك، اللهم اعصمني من الشيطان الرجيم

"Me emrin e Allahut (po dal nga xhamia). Paqja dhe mëshira e Allahut qoftë mbi të Dërguarin e Allahut! O Zoti im! Të lutem vetëm Ty, që të më falësh nga mirësitë e tua të pashtershme. O Zoti im! Më ruaj nga Shejtani i mallkuar."

KUR DËGJOJMË EZANIN

Pejgamberi (salallahu alehji ue selem) ka thënë:
"Kur të dëgjoni myezinin që thotë "Allahu ekber", thoni, siç thotë ai. Kur myezini thotë "Haj-je alas-selatu, haj-je alal-felah", thoni:

لا حول ولا قوة إلا بالله

"Askush tjetër përveç Allahut nuk ka forcë e fuqi."

وأنا أشهد أن لا إله إلا الله وحده لا شريك له، وأن محمدا عبده ورسوله، رضيت بالله ربا، وبمحمد رسولا، وبالإسلام دينا

"Edhe unë dëshmoj se askush tjetër dhe asgjë tjetër nuk meriton të adhurohet përveç Allahut, të Vetëm e të Pashoq; dëshmoj që Muhamedi (salall-llahu alejhi ue selem) është rob dhe i dërguari i Tij. Jam i kënaqur që Allahu (xhele sha'nuhu) është Zoti im, që Muhamedi, i Dërguari i Allahut është Pejgamberi im dhe që Islami është feja ime."
Kur të mbarojë ezani, thoni:

اللهم رب هذه الدعوة التامة والصلاة القائمة آت محمدا الوسيلة والفضيلة وابعثه مقاما محمودا الذي وعدته" . [ إنك لا تخلف الميعاد ]

"O Allahu ynë! O Zot i kësaj thi-rrjeje të plotë, që na lajmëron për namazin,

që do të falim! Nderoje Muhamedin (sala-llahu alejhi ue selem) e jepi mundësi që të jetë ndërmjetës për ne (Ditën e Gjykimit) dhe ringjalle atë në vendin e nderuar, që ia ke premtuar. Pa dyshim, Ti e mban premtimin e dhënë."

KUR FILLOJMË NAMAZIN

اللهم باعد بيني وبين خطاياي كما باعدت بين المشرق والمغربب، اللهم نقني من خطاياي كما ينقى الثوب الأبيض من الدنس، اللهم اغسلني من خطاياي بالثلج والماء والبرد
"O Allah! Krijo një largesë të largët midis meje dhe gabimeve që bëj unë, siç ke krijuar largesën midis Lindjes dhe Perëndimit!
O Allah! Më pastro nga gabimet, siç pastrohen rrobat nga papastërtitë!
O Allah! Pastroji gabimet e mia (siç pastron natyrën) me borë, me shi dhe me breshër!"
سبحانك اللهم وبحمدك وتبارك اسمك وتعالى جدك ولا إله غيرك
"Lavdia të përket vetëm ty, o Allah! Falenderimet të përkasin vetëm Ty! Emrat e Tu janë të bekuar. Madhëria jote është e paarritshme! Askush tjetër dhe asgjë tjetër nuk meriton të adhurohet për-veç Teje ."

KUR BËJMË RUKUNË

سبحان ربي العظيم
"Larg mëkateve është Zoti im i Madhëruar."
سبحانك اللهم ربنا وبحمدك اللهم اغفر لي
"Larg të metave je Ti, o Allah! O Zoti im! Me mirësinë tënde, më mëshiro mua!"
سبوح قدوس رب الملائكة والروح
"Vetëm Krijuesi i Melekëve dhe i Shpirtit lavdërohet e madhërohet."
اللهم لك ركعت، وبك آمنت، ولك أسلمت خشع لك سمعي، وبصري، ومخي، وعظمي، وعصبي، وما استقل به قدمي
"O Allahu im! Për Ty përulem, Ty të kam besuar, Ty të jam dorëzuar, vetëm Ty të binden dëgjimi im, shikimi im, mendja ime, eshtrat e mia dhe këmba ime kudo që shkel ajo."

KUR NGRIHEMI NGA RUKUJA

سمع الله لمن حمده
"(Pa dyshim) Allahu e dëgjon njeriun, që e falenderon Atë."
ربنا ولك الحمد حمداً كثيراً طيبا مباركا فيه
"O Zoti ynë! Ty të përket falenderimi i pakufishëm; begatia dhe mirësia janë vetëm prej Teje."

## KUR BËJMË SEXHDE

سبحان ربي الأعلى
"I Lartësuar është Zoti im, i Lartësuar."

سبحانك اللهم ربنا وبحمدك اللهم اغفر لي
"I Lartësuar je Ti, o Allahu ynë. Me mirësinë Tënde (të pakufishme), o Allah, më fal!"
اللهم اغفر لي ذنوبي كله، دقه وجله، وأوله وآخره وعلانيته وسره
"O Allahu im! M'i fal të gjitha gjyna-het, të voglat e të mëdhatë, të dikurshmet e të tashmet, ato që i kam shfaqur e ato që i kam fshehur!"

## KUR ULEMI NË TEHIJATIN E PARË

التحيات لله، والصلوات والطيبات، السلام عليك أيها النبيّ، ورحمة الله وبركاته، السلام علينا وعلى عباد الله الصالحين. أشهد أن لا إله إلا الله وأشهد أن محمدا عبده ورسوله
"Lavdërimet më të mira janë vetëm për Allahun. Urimet më të mira qofshin mbi ty, o Pejgamber (i Allahut), mëshira dhe lavdërimet e Allahut qofshin gjith-monë mbi ty! Paqja qoftë mbi ne dhe mbi të gjithë robtë e mirë e të çiltër!
Dëshmoj se askush tjetër dhe asgjë tjetër nuk meriton të adhurohet përveç Allahut. Dëshmoj, gjithashtu që Muha-medi është rob dhe i dërguari i Tij."

## KUR ULEMI NË TEHEJATIN E DYTË

Pasi kemi bërë lutjen në tehejatin e parë, bëjmë edhe lutjet që vijojnë:
اللهم صل على محمد وعلى آل محمد كما صليت على إبراهيم وعلى آل ابراهيم إنك حميد مجيد، اللهم بارك على محمد وعلى آل محمد كما باركت على إبراهيم وعلى آل إبراهيم إنك حميد مجيد
"O Allah! Mëshiroji Muhamedin dhe familjen e tij, siç i mëshirove Ibrahimin dhe familjen e tij!
O Allah! Bekoji Muhamedin dhe familjen e tij, siç i bekove Ibrahimin dhe familjen e tij!"

اللهم إني أعوذ بك من عذاب القبر، ومن عذاب جهنم، ومن فتنة المحيا والممات، ومن شر فتنة المسيح الدجال
"O Allah! Kërkoj mbrojtje tek Ti nga dënimi i varrit, nga dënimi (vuajtjet e) i Xhehenemit, nga të këqijat që vijnë gjatë jetës (së përditshme) e vdekjes dhe nga sprovimet e Dexhalit."

اللهم أعني على ذكرك، وشكرك، وحسن عبادتك
"O Allah! Më ndihmo, që të të kujtoj Ty (sa më shumë), të të falenderoj (vetëm) Ty e që të të adhuroj ashtu siç duhet."

اللهم إني أسألك الجنة وأعوذ بك من النار
"O Allah! Të lutem (vetëm) Ty që (me mëshirën Tënde) të më fusësh në Xhenet dhe mbështetem në mbrojtjen Tënde nga zjarri i Xhehenemit."

PASI JAPIM "SELAM!"

أستغفر الله، أستغفر الله، أستغفر الله، اللهم أنت السلام ومنك السلام تباركت يا ذا الجلال والإكرام
"Të kërkoj falje (vetëm Ty), o Allah! Të kërkoj falje (vetëm Ty), o Allah! Të kërkoj falje (vetëm Ty), o Allah!
O Allah! Ti je burimi i shpëtimit, vetëm prej Teje e pres shpëtimin. Ty të lavdërojmë dhe të falenderojmë; lavdëri-met të përkasin vetëm Ty, o Krijues i Madh e Bujar."
لا إله إلا الله وحده لا شريك له، له الملك وله الحمد وهوعلى كل شيء قدير، اللهم لا مانع لما أعطيت، ولا معطي لما منعت، ولا ينفع ذا الجد منك الجد
"Askush tjetër dhe asgjë tjetër nuk meriton të adhurohet përveç Allahut, të Vetëm e të Pashoq. Ai është Zotëruesi i gjithçkaje (në qiej e Tokë); vetëm Atij i përket falenderimi (ynë); Ai është i Plot-fuqishëm mbi gjithçka.
O Allah! Askush nuk mund ta pengojë atë, që Ti e jep (për robtë e Tu); askush nuk ka mundësi që t'ia japë dikujt diçka, që Ti ia ke ndaluar. Askush, sado pozitë të lartë të ketë, nuk mund të dalë përpara Teje."

لا إله إلا الله وحده لا شريك له، له الملك وله الحمد وهوعلى كل شيء قدير. لا حول ولا قوة إلا بالله، لا إله إلا الله، ولا نعبد إلا إياه، له النعمة وله الفضل وله الثناء الحسن، لا إله إلا الله مخلصين له الدين ولوكره الكافرون
" Askush tjetër dhe asgjë tjetër nuk meriton të adhurohet përveç Allahut, të Vetëm e të Pashoq. Ai është Zotëruesi i gjithçkaje (në qiej e në Tokë), vetëm Atij i përket falenderimi (ynë), për gjithçka Ai është i Plotfuqishëm. Askush tjetër e asgjë tjetër, përveç Allahut nuk ka forcë mbi ne. Vetëm Allahu meriton të adhurohet e nuk adhu-rojmë tjetër përveç Tij. E Tij është mirësia që gëzojmë, Atij i përket nderimi e lartësimi. Vetëm Allahu meriton të adhurohet. Atë adhurojmë me çiltëri të plotë, edhe sikur (këtë çiltëri) ta urrejnë jobesimtarët."
Pastaj themi:
SUBHANELL-LLAH, ELHAMDULIL-LAH, ALL-LLAHU EKBER,
secila nga tridhjetë e tri herë.

لا إله إلا الله وحده لا شريك له، له الملك وله الحمد وهوعلى كل شيء قدير
" Askush tjetër dhe asgjë tjetër nuk meriton të adhurohet përveç Allahut, të Vetëm e të Pashoq, Ai është Zotëruesi i gjithçkaje (në qiej e Tokë), vetëm Atij i përket falenderimi (ynë), për gjithçka Ai është i Plotfuqishëm."
Më pas këndojmë suren:
"KUL HUEALL-LLAHU EHAD", "KUL EUDHU BIR-RABIL-FELEK",
"KUL EUDHU BIR-RABIN-NAS",
nga tri herë pas namazit të mëngjesit e të mbrëmjes dhe nga një herë pas namazeve të tjera. Këndohet edhe ajeti "El-Kursi."

لا إله إلا الله وحده لا شريك له، له الملك والحمد يحي ويميت وهوعلى كل شيء قدير

" Askush tjetër dhe asgjë tjetër nuk meriton të adhurohet përveç Allahut, të Vetëm e të Pashoq, Ai është Zotëruesi i gjithçkaje (në qiej e në Tokë), vetëm Atij i përket falenderimi, Ai i vdes (njerëzit) dhe i ringjall ata (ditën e Tubimit të Madh), për gjithçka Ai është i Plotfuqi-shëm."
Kjo lutje përsëritet dhjetë herë pas namazit të mëngjesit e të mbrëmjes .

اللهم إني أسألك علماً نافعاً،ورزقـا طَيِباً، وعملًا متقبلا
"O Allahu ynë! Të lutem (vetëm) Ty, që të mësoj dituri të vlefshme (e cila të më shërbejë në këtë botë e në Botën Tjetër), të kem pasuri të mirë (hallall), vepra të mira, të pranueshme nga Ti."
Kjo lutje thuhet vetëm pas mamazit të mëngjesit.

## KUR FALIM NAMAZIN E ISTIHARES

اللهم إني أستخيرك بعلمك، وأستقدرك بقدرتك، وأسألك من فضلك العظيم فأنك تقدر ولا أقدر، وتعلم ولا أعلم، وأنت علام الغيوب، اللهم إن كنت تعلم أن هذا الأمر ـ .... ـ خير لي في ديني ومعاشي وعاقبة أمري ـ عاجله أوآجله ـ فاقدره لي ويسره لي ثم بارك لي فيه، وإن كنت تعلم أن هذا الأمر شر لي في ديني ومعاشي وعاقبة أمري ـ عاجله وآجله ـ فاصرفه عني واصرفني عنه واقدر لي الخير حيث كان ثم أرضيني به
"O Allah! Unë të lutem që, me diturinë Tënde (të Pakufishme) të më drejtosh tek ajo që është më e mirë për mua; (o, Allah) më ndihmo me fuqinë Tënde, me mirësinë Tënde të madhe, sepse Ti je i Plotfuqishmi e unë jam i pafuqishëm, Ti di gjithçka e unë nuk di asgjë; Ti je i Dituri mbi çdo të fshehtë.
O Allah! Në qoftë se ajo, për të cilën (përmendet nijeti, për të cilin falet namazi) po lutem, është për të mirën e besimit tim e të jetës sime; në qoftë se është për një përfundim të mirë të veprave të mia, tani e në të ardhmen, ma bëj të mundur e ma lehtëso kryerjen e saj e më pas, më jep begati prej saj! Në qoftë se ajo, për të cilën (përmendet nijeti, për të cilin falet namazi) po lutem, është për të keqen e besimit tim e të jetës sime; në qoftë se është për një përfundim të keq të veprave të mia, tani e në të ardhmen, largoje atë nga unë e më largo mua nga ajo e bëj të mundur që të më mbulojnë mirësitë e Tua, kudo që të jenë, e më pas, më bëj që të kënaqem me të (para-caktimin Tënd)!"

## KUR FALIM NAMAZIN E VITRIT

اللهم اهدني فيمن هديت، وعافني فيمن عافيت، وتولني فيمن توليت، وبارك لي فيما أعطيت، وقني شر ما قضيت، فإنك تقضي ولا يقضى عليك، إنه لا يذلّ من واليت، [ ولا يعزّ من عاديت]، تباركت ربنا وتعاليت
"O Allah! Më udhëzo në udhën e drejtë, në të cilën ke udhëzuar njerëzit e Tu! Ma fal, siç ke falur njerëzit e Tu! Kujdesu për mua, ashtu siç kujdesesh

për të dashurit e Tu! Ma beko çdo gjë që më jep, më ruaj nga të këqijat që më afrohen, sepse Ti paracakton gjithçka e askush nuk i paracakton veprimet e lëvizjet e Tua; askush nuk mund ta humbë atë, që e udhëzon Allahu; ai që është nën mbrojtjen Tënde, nuk poshtërohet kurrë. I Madhëruar e i Lartësuar je vetëm Ti, o Zoti ynë."

اللهم إني أعوذ برضاك من سخطك، وبمعافاك من عقوبتك، وأعوذ بك منك، لا أحصي ثناءً عليك، أنت كما أثنيت عل نفسك

"O Allah! Kërkoj mbrojtje nën këna-qësinë Tënde, që të jem larg zemërimit Tënd; o Allah, të lutem të më mbash larg dënimit Tënd; o Allah, të lutem të më mbrosh nga dënimi Yt; kërkoj mbështetje tek Ti vetëm prej Teje.
O Allah! Nuk arrij kurrë të të lavdëroj Ty, ashtu siç e ke lavdëruar Ti vetë veten Tënde."

اللهم إياك نعبد، ولك نصلي ونسجد، وإليك نسعى ونحفد، نرجوا رحمتك، ونخشى عذابك، إن عذابك بالكافرين ملحق. اللهم إنا نستعينك، ونستغفرك، ونثني عليك الخير، ولا نكفرك، ونؤمن بك، ونخضع لك، ونخلع من يكفرك

"O Allah! Vetëm Ty të adhurojmë, Ty të falemi e të përulemi; lëvizim e shtohemi e shpresojmë vetëm nën më-shirën Tënde, siç kemi frikë nga dënimi Yt. Pa dyshim, dënimi Yt do t'i ndë-shkojë jobesimtarët.
O Allah! Të kërkojmë ndihmë që të na falësh, të lavdërojmë vetëm Ty me mirësitë e Tua (të pakufishme), nuk të mohojmë Ty, të besojmë vetëm Ty, të nënshtrohemi plotësisht vetëm Ty dhe largohemi nga çdokush që të mohon Ty.

## PASI JAPIM "SELAM!" NË NAMAZIN E VITRIT

Kur falte namazin e vitrit, Pejgamberi (salall-llahu alejhi ue selem) këndonte: "Seb-bihismi rab-bikel-a'la", "Kul ja ej-juhel-kafirune", "Kul huallahu ehad." Pasi jepte "selam", thoshte:
سبحان الملك القدوس

"SUBHANEL-MELIKUL-KUD-DUSUN."
"I Lartësuar është Sunduesi."
E përsëriste këtë tri herë dhe në fund thoshte:
رب الملائكة والروح

"RABUL-MELAIKETU UERR-RRUH."
"Allahu është Zoti i melaikeve e i shpirtërave."

## NGA MËNGJESI DERI NË MBRËMJE

أمسينا وأمسى الملك لله والحمد لله لا إله إلا الله وحده لا شريك له، له الملك وله الحمد وهوعلى كل شيء قدير، رب أسألك خير ما في هذه الليلة، وخير ما بعدها، وأعوذ بك من شر هذه الليلة وشر ما بعدها، رب أعوذ بك من شر هذه الليلة وشر ما بعدها، رب أعوذ بك من الكسل وسوء الكبر، رب أعوذ بك من عذاب في النار، وعذاب في القبر

"Ia mbërritëm mbrëmjes dhe mbeti Sundimi vetëm për Allahun (Krijuesin e Gjithësisë). Falenderimi i përket vetëm Atij, askush tjetër dhe asgjë tjetër nuk meriton të adhurohet përveç Allahut, që është i Vetëm e i Pashoq, e Tija është gjithçka, vetëm Atij i përket falenderimi. Ai është i Plotfuqishëm mbi gjithçka.
O Zot! Të lutem vetëm Ty që të m'i falësh mirësitë e kësaj nate e të netëve që vijnë pas saj. O Zot, mbështetem në mbrojtjen Tënde nga të këqijat e kësaj nate e të netëve që vijnë pas saj.
O Zot! Më ruaj nga përtacia e mendje-madhësia.
O Zot! Më ruaj nga dënimi i Zjarrit e nga dënimi i varrit."

اللهم بك أصبحنا وبك أمسينا، وبك نحيا وبك نموت، وإليك النشور
"O Allah! Me lejen Tënde zgjohemi e me lejen Tënde e arrijmë mbrëmjen, me lejen Tënde jetojmë e me lejen Tënde vdesim. Pa dyshim, tek Ti do të kthehemi (Ditën e Ringjalljes)."

اللهم أنت ربي لا إله إلا أنت خلقتني وأنا عبدك، وأنا على عهدك، ووعدك ما استطعت أعوذ بك من شر ما صنعت، أبوء لك بنعمتك عليَّ، وأبوء بذمبي، فاغفر لي فانه لا يغفر الذنوب إلا أنت

"O Allah! Ti je Zoti im, askush tjetër dhe asgjë tjetër nuk meriton të adhurohet përveç Teje, Ti më krijove mua (që të të adhuroj vetëm Ty) e unë jam robi yt; (të premtoj se) unë do të ndjek udhën tënde, me të gjithë mundësitë e mia. (O Allah!) Kërkoj mbrojtje nga Ti prej të këqijave të mia, unë vërtetësoj mirësitë e Tua mbi mua, siç vërtetësoj gjynahet që unë bëj. (O Allah!) më fal mua, sepse askush nuk m(dëshmoj) që vetëm Ti je Zoti i Gjithësisë e nuk ka zot tjetër përveç Teje; i Vetëm e i Pashoq je Ti (o, Allah). Dëshmoj, gjithashtu që Muhamedi është robi dhe i dërguari yt.
Kjo lutje thuhet nga katër herë, në mëngjes e në mbrëmje.

اللهم عافني في بدني، اللهم عافني في سمعي، اللهم عافني في بصري، لا إله إلا أنت ...، اللهم إني أعوذ بك من الكفر' والفقر، وأعوذ بك من عذاب القبر، لا إله إلا أنت
O Allah! Më fal shëndetin në trupin tim; m'i ruaj veshët e sytë e mi! Dëshmoj se askush tjetër dhe asgjë tjetër nuk meri-ton të adhurohet përveç Teje.
O Allah! Unë mbështetetem në mbroj-tjen Tënde, që të më ruash që të mos të mohoj Ty, që të mos jem i varfër. Të lutem Ty, që të më ruash nga dënimi i varrit. Askush tjetër dhe asgjë tjetër nuk meriton të adhurohet përveç Teje .
Kjo lutje thuhet tri herë, në mëngjes e në mbrëmje.

حسبي الله لا إله إلا هوعليه توكلت وهورب العرش العظيم
Më mjafton Allahu (si Mrojtës e Mbi-këqyrës), përveç të Cilit, askush tjetër dhe asgjë tjetër nuk meriton të adhurohet; mbështetem vetëm tek Ai, që është Zoti i Arshit madhështor.
Kjo lutje thuhet shtatë herë, në mëngjes e në mbrëmje.

أعوذ بكلمات التاماتي من شر ما خلق
Kërkoj mbrojtje me fjalët e përsosura të Allahut nga çdo e keqe, që është krijuar.
Kjo lutje thuhet tri herë, në mëngjes e në mbrëmje,ose kudo që të hyjmë gjatë gjithë ditës.

اللهم إني أسألك العفووالعافية في الدنيا والأخرة. اللهم إني أسألك العفووالعافية في ديني، ودنياي وأهلي، ومالي، اللهم استر عوراتي، وآمن روعاتي، اللهم احفظني من بين يدي، ومن خلفي، وعن يميني، وعن شمالي، ومن فوقي، وأعوذ بعظمتك أن أغتال من تحتي
O Allah! Të lutem vetëm Ty, të më mëshirosh në këtë botë e në Botën Tjetër.
O Allah! Të lutem vetëm Ty që të më falësh mirësi në besimin tim, në jetën time, në familjen time e në pasurinë time.
O Allah! M'i fal gabimet e mia e bëji të lumtur kujdestarët e mi!
O Allah! Të lutem që, me gjithë-fuqishmërinë Tënde, të më ruash nga të këqijat që mund të më vijnë nga përpara a nga prapa, nga e djathta a nga e majta e nga lart; të lutem që, me gjithëfuqi-shmërinë Tënde, të më ruash nga çdo e keqe, që mund të më vijë nga poshtë.

اللهم عالم الغيب والشهادة فاطر السموات والأرض رب كل شيء ومليكه، أشهد أن لا إله إلا أنت أعوذ بك من شر نفسي ومن شر الشيطان وشركه، وأن أقترف على نفسي سوءاً أوأجرِّه إلى مسلم
O Allah, o Ti që di gjithçka të fshehtë e të hapur, o Rregullues i qiejve e i Tokës, o Zotëruesi e Mbikqyrësi i gjithçkaje! Dëshmoj se askush tjetër dhe asgjë tjetër nuk meriton të adhurohet përveç Teje, kërkoj mbështetje nën mbi-këqyrjen Tënde, që të më ruash nga çdo e keqe që bëj unë e nga ngacmimet e Shejtanit, që u largua nga udha Jote; mos më ler të bëj gabime e t'ia atribuoj ato ndonjë myslimani.

بسم الله الذي لا يضر مع اسمه شيء في الأرض ولا في السماء وهوالسميع العليم
Me emrin e Allahut, Atij, që kur përmend emrin e Tij, nuk të gjen asgjë e keqe, as në qiej e as në Tokë, Ai është Dëgjuesi e i Gjithëdituri (për gjithçka që ndodh).
Kjo lutje thuhet tri herë, në mëngjes e në mbrëmje, ose kudo që të hyjmë gjatë gjithë ditës.

رضيت بالله رباً وبالإسلام دينا وبمجمد نبياً
Jam i lumtur që kam zgjedhur Allahun për Zot, Islamin për fe e Muha-medin për Pejgamberin tim.
Kjo lutje thuhet tri herë, në mëngjes e në mbrëmje, ose kudo që të hyjmë

gjatë gjithë ditës.

سبحان الله وبحمده عدد خلقه ورضا نفسه وزنة عرشه ومداد كلماته
I Lartësuar është Allahu, të Cilin e lartëson çdo krijesë e Tij .... .
سبحان الله وبحمده
I Lartësuar është Allahu e vetëm Atij i përket falenderimi.
Kjo lutje thuhet njëqind herë në ditë.

يا حي يا قيوم برحمتك أستغيث أصلح لي شأني كله ولا تكلني إلى نفسي طرفة عين
O i Gjallë! O i Plotfuqishëm! Me mëshirën Tënde, kërkoj ndihmë, ma bëj të mundshme të plotësohen planet e mia (të mira) e mos më lër vetëm (jashtë mirësisë Sate), qoftë dhe për një çast!
لا إله إلا الله وحده لا شريك له، له الملك والحمد يحي ويميت وهوعلى كل شيء قدير
Askush tjetër dhe asgjë tjetër nuk meriton të adhurohet përveç Allahut, të Vetëm e të Pashoq, Ai është Zotëruesi i gjithçkaje (në qiej e Tokë); vetëm Atij i përket falenderimi (ynë); Ai i vdes (njerëzit) dhe i ringjall ata (Ditën e Tubimit të Madh); për gjithçka, Ai është i Plotfuqishëm.
Kjo lutje përsëritet njëqind herë në ditë .
أصبحنا وأصبح الملك لله رب العالمين، اللهم إني أسألك خير هذا اليوم: فتحه، ونصره، ونوره، وبركته، وهداه، وأعوذ بك من شر ما فيه وشر ما بعده
U zgjuam e zotërimi është vetëm i Allahut, Zotit të botëve.
O Allah! Unë të lutem vetëm Ty që të përfitoj nga mirësitë e kësaj dite; të lutem, të më ndihmosh ta filloj mirë këtë ditë; të lutem të më ndihmosh gjatë kësaj dite, të më udhëzosh e të më japësh prej begative të saj. Mbështetem vetëm tek Ti, që të më mbrosh nga të këqijat e kësaj dite dhe nga ato që mund të vijnë pas saj.

أصبحنا على فطرة الإسلام، وعلى كلمة الإخلاص، وعلى دين نبينا محمد وعلى ملة أبينا إبراهيم حنيفاً مسلماً وما كان من المشركين

U zgjuam me natyrën (vetitë tona) Islame, me zemër të pastër, me fenë që na la trashëgim Pejgamberi ynë, Muha-medi (salall-llahu alejhi ue selem), e ithtarë të gjindjes së Ibrahimit, të babait tonë të drejtë mysliman, i cili nuk ka qenë prej politeistëve.
KUR FLEMË

Pejgamberi (salall-llahu alejhi ue selem) para se të shtrihej për të fjetur, ulej mbi shtrat, ngrinte shuplakat drejt fytyrës e këndonte suret: "Kul huvallahu ehad", "Kul eudhu birabil-felek", "Kul eudhu birabin-nas". Më pas prekte çdo pjesë të trupit që kishte mundësi, duke filluar nga koka, fytyra etj. Këtë veprim, e bënte tri herë.
Kur shtrihej në shtrat këndonte Ajetin Kursij, për të cilën thotë: "Po e këndove atë, qëndron me ty një mbrojtës nga ana e Allahut e nuk të afrohet Shejtani deri në mëngjes." Dhe: "Kush lexon dy ajetet e fundit nga surja "Bekare", është i ruajtur tërë natën. (Amenerr-rresulu bima unzile

ilejhi mirr-rrabihi uel-mu'minune).
Më pas shtonte:
باسمك ربي وضعت جنبي وبك أرفعه فإن أمسكت نفسي فارحمها وإن أرسلتها فاحفظها بما تحفظ به عبادك الصالحين
Me emrin Tënd, o Zoti im! Po e vë trupin tim në këtë shtrat e me lejen tënde e ngre atë.
(O Allah!) Në qoftë se e ke caktuar që (kjo të jetë nata e fundit që unë jetoj e) të marrësh shpirtin tim, të lutem mëshiroje atë; në qoftë se e lejon atë që të rikthehet në jetë, të lutem ruaje atë, siç ruan robtë e tu të mirë!

اللهم إنك خلقت نفسي وأنت توفَّاها لك مماتها ومحياها إن أحييتها فاحفظها، وإن أمتها فاغفر لها. اللهم إني أسألك العافية
O Allah! Ti e ke krijuar shpirtin tim; po Ti e merr atë; në dorën tënde është vdekja dhe jeta ime; në qoftë se më lejon të jetoj, më ruaj; në qoftë se më bën të vdes, më mëshiro!
O Allah! Unë të kërkoj falje (e më-shirë).
Më pas Pejgamberi (salall-llahu alejhi ue selem) vendoste kokën mbi pëllë-mbën e dorës së djathtë e thoshte:

اللهم قني عذابك يوم تبعث عبادك
O Allah! Më ruaj nga dënimi Yt Ditën, kur do të ringjallësh robtë e Tu.

باسمك اللهم أموت وأحيا
Me emrin (dhe me lejen) e Allahut, jetoj e vdes.
Më pas Pejgamberi (salall-llahu alejhi ue selem) thoshte:
SUBHANELL-LLAH! ELHAMDUL-LILAH!, ALLAHU EKBER,
secila nga tridhjetë e tri herë .
اللهم رب السموات السبع، ورب العرش العظيم، ربنا ورب كل شيء، فالق الحب والنوى، ومنزل التوراة والإنجيل، والفرقان، أعوذ بك من شر كل شيء أنت آخذ بناصيته. اللهم أنت الأول فليس قبلك شيء، وأنت الآخر فليس بعدك شيء، وأنت الظاهر فليس فوقك شيء، وأنت الباطن فليس دونك شيء اقض عنا الدّين وأغننا من الفقر

O Allah! Ti je Zoti i shtatë qiejve, Ti je Zoti i Arshit madhështor, Ti je Zoti ynë e Zoti i gjithçkaje, Ti je Krijuesi i embri-onit e i farës, Ti je Zbritësi i Teuratit, i Ungjillit e i Kuranit. Të lutem të më mbrosh nga e keqja e çdo gjëje që është nën pushtetin Tënd.
O Allah! Ti je i Pari e nuk ka asgjë përpara Teje; Ti je i Fundit e nuk ka asgjë pas Teje, Ti je më i Larti e nuk ka asgjë mbi Ty. Ti je pranë njerëzve më shumë se gjithkush e gjithçka.

اللهم عالم الغيب والشهادة فاطر السموات والأض رب كل شيء ومليكه أشهد أن لا إله إلا أنت أعوذ بك من شر نفسي، ومن شر الشيطان وشركه وأن أقترف على نفسي سوءاً أوأجره إلى مسلم
O Allah, o Ti që di gjithçka të fshehtë e të dukshme, o Rregulluesi i qiejve e i Tokës, o Zot e Mbikëqyrës i gjith-çkaje! Dëshmoj se askush tjetër dhe asgjë tjetër nuk meriton të adhurohet përveç Teje e kërkoj mbrojtjen

Tënde, që të më ruash nga çdo e keqe që bëj unë e nga ngacmimet e Shejtanit, që e la udhën Tënde, mos më lër të bëj gabime e t'ia atribuoj ato ndonjë myslimani.
'i shlyen gjynahet përveç Teje."

## KUR ZGJOHEMI NATËN

Aishja (radijall-llahu anha) thotë: "Kur zgjohej Pejgamberi (salall-llahu alejhi ue selem) natën, thoshte:
لا إله إلا الله الواحد القهار، رب السموات والأرض وما بينهما العزيز الغفار
“Askush tjetër dhe asgjë tjetër nuk meriton të adhurohet përveç Allahut të Vetëm e të Plotfuqishëm, Zotit të qiejve e të Tokës e çka midis tyre, (është) i Lartësuar dhe që fal shumë.”

## KUR KEMI SHQETËSIME NATËN

أعوذ بكلمات الله التامات من غضبه وعقابه، وشر عباده، ومن همزات الشيطان وأن يحضرون
Kërkoj mbrojtje nga Allahu, që me fjalët e Tij të përsosura të më ruajë nga zemërimi i Tij dhe nga dënimi i Tij, të më ruajë nga të këqijat e njerëzve, të më ruajë nga ngasjet e Shejtanit, që kërkon të ndikojë tek unë.

## KUR SHOHIM ËNDRRA

Ëndrrat janë dy llojesh;

1. Ëndrra të mira e të pëlqyeshme (që janë nga ana e Allahut të Madhëruar, me të cilat lajmëron njerëzit e Tij për të mirat e të ligat që i presin);
2. Ëndrra të këqija e shqetësuese (të cilat vijnë nga ana e Shejtanit, për të ndjellur panik e urrejtje te njerëzit).

Kushdo që sheh ndonjë ëndërr të mirë e të pëlqyeshme për të, le të falenderojë Allahun e Madhëruar. E, kush sheh ëndrra të këqija, le të pështyjë tri herë në anën e djathtë e le të thotë: "Eudhu bil-lahi minesh-shejtanirr-rraxhim." Më pas nuk i tregon askujt për çfarë ka parë.

## KUR JEMI TË MËRZITUR E TË SHQETËSUAR

Pejgamberi (salall-llahu alejhi ue selem) thotë: "Kur të jeni të mërzitur e të shqetësuar, thoni:

اللهم إني عبدك ابن عبدك ابن أمتك ناصيتي بيدك، ماض فيَّ حكمك، عدل فيَّ قضاؤك أسألك بكل اسم هولك سميت به نفسك أوأنزلت في كتابك، أوعلمته أحداً من خلقك أواستأثرت به في علم

## KUR FRYN ERË

اللهم إني أسالك خيرها، وأعوذ بك من شرها
"O Allah! Të lutemi që të na japësh nga të mirat e kësaj ere; të lutemi të na mbrosh nga të këqijat që vijnë prej saj (erës)."

اللهم إني أسألك خيرها، وخير ما فيها، وخير ما أرسلت به وأعوذ بك من شرها، وشر ما فيها، وشر ما أرسلت به
"O Allah! Të lutem, më jep nga të mirat e saj e nga të mirat, për të cilën është dërguar nga Ti. Të lutem na mbro nga të këqijat, që vijnë prej saj e nga të këqijat, për të cilën është dërguar ajo."

## KUR DËGJOJMË BUBULLIMA

Abdullah Bin Zubejri, (radijall-llahu anhu), kur dëgjonte bubullima, ndërpriste bisedën e thoshte:
سبحان الذي يسبح الرعد بحمده والملائكة من خيفته
"I Lartësuar është Allahu, të Cilin e lartëson bubullima, duke e falenderuar Atë; edhe Melekët e lartësojnë Atë nga frika e Tij."

## KUR DUAM TË BJERË SHI

اللهم اسقنا غيثاً مغيثاً مريئاً مريعاً، نافعاً غير ضار، عاجلًا غير آجل
"O Allah! Na sill sa më shpejt shi të bollshëm e me të mira, na sill shi të dobishëm, mos na sill shi shkatërrues!"

اللهم أغثنا، اللهم أغثنا، اللهم أغثنا
"O Allah! Na sill shi! O Allah! Na sill shi! O Allah! Na sill shi!."

اللهم اسق عبادك، وبهائمك، وانشر رحمتك وأحيي بلدك الميت
"O Allah! Sillu shi njerëzve të Tu, kafshëve që Ti ke krijuar, përhap kudo mëshirën tënde, rigjallëroje tokën Tënde të vdekur!"

## KUR BIE SHI

اللهم صيباً نافعاً
"O Allah! Bjere (shiun) të butë e të dobishëm."

## PASI KA PUSHUAR SHIU

مطرنا بفضل الله ورحمته
"Ra shi prej mirësisë së Allahut dhe Mëshirës së Tij. "

## KUR SHOHIM HËNËN E RE

الله أكبر, اللهم أهله علينا بالأمن، والإيمان والسلامة، والإسلام، والتوفيق لما تحب وترضى ربنا وربك الله
"Allahu është më i Madhi. O Allah! Na e sill këtë hënë: me siguri, me iman, me paqe, me islam e me mirësi, siç do Zoti ynë e Zoti i saj (i Hënës), që është Allahu."

## KUR ÇELIM IFTARIN

Abdullah Bin Asi (radijall-llahu an-hu), transmeton se Pejgamberi (salall-llahu alejhi ue selem) ka thënë:
"Vërtet, myslimani, kur është me agjërim, para se të hajë iftarin mund të bëjë një lutje, që kurrë nuk do t'i kthe-het."
Ibu Meliku thotë se e ka dëgjuar Abdullah Bin Asin (radijall-llahu anhu) që kur hante iftar, thoshte:
اللهم إني أسألك برحمتك التي وسعت كل شيء أن تغفر لي
"O Allah! Unë të lutem vetëm Ty; për hir të mëshirës Sate të Pakufishme, që përfshin çdo gjë, të më falësh."

ذهب الظمأ، وابتلّت العروق، وثبت الأجر إن شاءالله
"Iku etja e u rigjallëruan damarët e mbeti shpërblimi tek Allahu, inshallah!"

## KUR NISIM TË HAMË BUKË

Pejgamberi (salall-llahu alejhi ue selem) ka thënë:
"Kur filloni të hani, thoni: "BISMIL-LAH." Në qoftë se harroni ta thoni në fillim, kur t'ju bjerë ndërmend, thoni:
بسم الله في أوله وآخره
"Me emrin e Allahut, në fillim dhe në fund."
Kushdo që ha ndonjë ushqim, le të thotë në fund:
اللهم بارك لنا فيه وأطعمنا خيراً منه
"O Allah! Nae beko atë që hëngrëm e nae bëj risk që të kemi edhe më të mirë se kjo!"

## PËR ATË,
## QË NA JEP TË PIMË QUMËSHT

اللهم بارك لنا فيه وزدنا منه
"O Allah! Nae beko qumështin që pimë e na e shto atë!"

NË FUND TË USHQIMIT

الحمد لله الذي أطعمني هذا، ورزقنيه من غير حول مني ولا قوة
"Falenderimi i përket vetëm Atij, që më dha mundësi të ha këtë ushqim, që ma dhuroi me lehtësi dhe pa mundime."

PËR ATË, QË NA JEP TË HAMË

اللهم بارك لهم فيها رزقهم، واغفر لهم وارحمعم
"O Allah! Bekoji këta njerëz (me mirësitë e Tua të pashtershme) e bëju risk të mirën atyre. Fali e mëshirojë ata!"

PËR ATË, QË NA JEP TË PIMË UJË

اللهم أطعم من أطعمني واسق من سقاني
"O Allah! Ushqeje atë që më ushqeu, jepi të pijë atij që më dha të pij!"

PËR DIKË, TEK I CILI HAMË IFTAR

أفطر عندكم الصائمون، وأكل طعامكم الأبرار، وصلت عليكم الملائكة

"Agjëruesit hëngërshin gjithmonë te ju! Njerëzit e mirë hëngërshin gjithmonë te ju! Melekët bëfshin lutje për ju (tek Allahu)!"

PËR DIKË, QË NA JEP DIÇKA PËR TË NGRËNË, KUR JEMI AGJËRUESHËM JASHTË MUAJIT TË RAMAZANIT

Pejgamberi (salall-llahu alejhi ue selem) thotë: "Kur ftohet dikush nga ju për të ngrënë, le t'i përgjigjet ftesës së tjetrit edhe në qoftë se është duke agjëruar (pra i lejohet, madje është e pëlqyeshme që ai të prishë agjërimin, për t'iu përgjigjur ftesës)."
Kjo zbatohet vetëm për agjërimin që bëhet jashtë muajit të madhëruar të Ra-mazanit, ndërsa në Ramazan nuk prishet agjërimi, sidoqë të jetë ftesa që na para-qitet.

PËR DIKË, QË TESHTIN

Pejgamberi (salall-llahu alejhi ue selem) thotë: "Kur dikush nga ju teshtin, le të thotë: Elhamdulil-lahi, ndërsa vëllai tjetër mysliman t'i thotë:

"JERHAMUK-ELL-LLAH."
"Allahu të mëshiroftë." Më pas, ai që teshtiu thotë:
يَهدِيكُمُ الله ويَصلِح بالكم
"Allahu ju udhëzoftë (për në rrugën e drejtë islame) e jua bëftë të mira gjithçka, që ka të bëjë me ju!"

## PËR TË PORSAMARTUARIN

بارك الله لك، وبارك عليك، وجمع بينكما في خير
"Allahu të bekoftë; qoftë bashkimi juaj për mirësi!"

## I PORSAMARTUARI PËR VETVETEN

Pejgamberi (salall-llahu alejhi ue selem) thotë: "Kur dikush nga ju martohet, le të thotë:
اللهم إني أسألك خيرها وخير ما جبلتها عليه، وأعوذ بك من شرها وشر ما جبلتها عليه
"O Allah! Të lutem vetëm Ty, që të m'i falësh të gjitha mirësitë, që Ti ia ke falur kësaj gruaje. Të lutem të më mbrosh nga të këqijat që mund të më vijnë nga kjo (martesë) e nga të këqijat që i ka kjo (grua)."

## PËRPARA SE TË KRYHEN MARRËDHËNIE INTIME

بسم الله. اللهم جنّب الشيطان ما رزقتنا
"Me emrin e Allahut (po i afrohem kësaj gruaje). O Allah! Largoje Shejtanin nga ne, largoje atë (që të mos marrë pjesë) nga ajo që nae bëre risk neve!"

## KUR JEMI TË NEVRIKOSUR

أعوذ بالله من الشيطانا الرجيم
"Kërkoj mbështetje nën mbikëqyrjen e Allahut, që të më ruash nga ndikimi i Shejtanit (mbi mua)."

## KUR SHOHIM NDONJË TË GJYMTUAR

الحمد لله الذي عافاني مما ابتلاك به وفضلني على كثير ممن خلق تفضيلا
"Falenderimi i përket vetëm Allahut, që të më ruajë mua nga ajo, me të cilën të ka sprovuar ty (gjymtimin), e më dalloi mua më shumë nga krijesat e tjera (më dha shëndet të plotë)."

## NËPËR TUBIME TË NDRYSHME

Ibnu Omeri tregon se Pejgamberi (salall-llahu alejhi ue selem) numëronte njëqind herë nëpër tubime, para se të ngrihej nga vendi, ku ishte ulur dhe thoshte :
رب اغفر لي وتب عليّ إنك التواب الغفور
"O Allah! Më fal e më ndero mua, Ti je Falësi e Mëshiruesi më i mirë."

## KUR MBARON TAKIMI OSE TUBIMI

سبحانك اللهم وبحمدك، أشهد أن لا إله إلا أنت أستغفرك وأتوب إليك
"I Lartësuar je vetëm Ti, o Allah. Falenderimi ynë të përket vetëm Ty. Dëshmoj se askush tjetër e asgjë tjetër nuk meriton të adhurohet përveç Teje. Kërkoj mëshirë e pendohem vetëm tek Ti."

## PËR NJË PERSON, QË THOTË: "TË MËSHIROFTË ALLAHU!"

Abdullah Bin Serxhisi tregon: "Shkova te Pejgamberi (salall-llahu alejhi ue selem) e hëngra drekë tek ai. Pasi hëngra drekë, i thashë:
"Gaferell-llahu leke ja Resulull-llahi"
"Allahu të mëshiroftë, o i Dërguari i Allahut!"
"Ue leke." Edhe ty (të mëshiroftë Allahu), - m’u përgjigj i Dërguari i Allahut.

## PËR NJË PERSON, QË TË BËN DIÇKA TË MIRË

Pejgamberi (salall-llahu alejhi ue selem) thotë: "Atij që të bën diçka të mirë, thuaji:
"Të shpërbleftë Allahu me të mira, (në këtë botë e në Botën tjetër)!"

## PËR T'U RUAJUR NGA NGATËRRESAT E DEXHALIT

Pejgamberi (salall-llahu alejhi ue selem) thotë: "Kush mëson (përmendsh) dhjetë ajetet e para nga surja "El-Kehf", është i ruajtur nga dredhitë e Dexhalit, para se të bëhet Kijameti." Dhe: "Kush lexon lutjen (lutjen e caktuar) në fund të namazit tek tehejati i fundit, pas çdo namazi, është i ruajtur nga dredhitë e Dexhalit."

## PËR NJË NJERI QË TË THOTË "TË DUA PËR HIR TË ALLAHUT"

أحبك الذي أحببتني له
"Të dashtë Ai, për hir të të Cilit më do!"
PËR NJË NJERI, QË TË FAL PARA

بارك الله لك في أهلك ومالك
"Allahu të bekoftë ty, Allahu bekoftë familjen tënde e pasurinë tënde!"

PËR NJË NJERI, QË TË KTHEN BORXHIN

بارك الله لك في أهلك ومالك، إنما جزاء السلف الحمد والأداء
"Allahu të bekoftë ty, Allahu bekoftë familjen tënde e pasurinë tënde! Pa dyshim, falenderimi që ti e shleve këtë borxh, i përket vetëm Allahut."

KUR HIPIM NË NJË MJET UDHËTIMI OSE NË DIÇKA TË NGJASHME ME TË

بسم الله الحمد لله سبحان الذي سخر لنا هذا وما كنا له مقرنين وإنا إلى ربنا لمنقلبون . الحمد لله، الحمد لله، الحمد لله، ألله أكبر، ألله أكبر، ألله أكبر، سبحانك اللهم إني ظلمت نفسي فاغفر لي، فإنه لا يغفر الذنوب إلا انت
"Me emrin e Allahut (po hipi në këtë mjet udhëtimi). Falenderimi i përket vetëm Allahut të Lartësuar, që na dha mundësi ta përdorim këtë mjet, sepse diçka të tillë e kishim të pamundur. Pa dyshim, të gjithë ne tek Allahu do të rikthehemi.
Falenderimi i përket vetëm Allahut, Falenderimi i përket vetëm Allahut, Falenderimi i përket vetëm Allahut. Allahu është më i Madhi, Allahu është më i Madhi, Allahu është më i Madhi. I Lartësuar je Ti, o Allah. Unë i kam bërë padrejtësi vetvetes, prandaj më fal, sepse askush përveç Teje nuk mund të m'i falë gjynahet (që kam bërë e bëj)."

KUR NISEMI PËR UDHËTIM

ألله أكبر، ألله أكبر، ألله أكبر، سبحان الذي سخر لنا هذا وما كنا له مقرنين وإنا إلى ربنا لمنقلبون . اللهم إنا نسألك في سفرنا هذا البر والتقوى، ومن العمل ما ترضى، اللهم هون علينا سفرنا هذا واطوعنّا بعده، اللهم أنت الصاحب في السفر، والخيفة في الأهل، اللهم إني أعوذ بك من وعثا السفر، وكآبة المنظر وسوء المنقلب في المال والأهل
"Allahu është më i Madhi, Allahu është më i Madhi, Allahu është më i Madhi. I Lartësuar është vetëm Allahu, që na dha mundësi ta përdorim këtë mjet, sepse diçka të tillë e kishim të pamundur. Pa dyshim, të gjithë ne tek Allahu do të rikthehemi.
O Allah! Të lusim Ty që të na falësh në këtë udhëtim bindje e devotshmëri e vepra që Ty të pëlqejnë. O Allah na e bëj këtë udhëtim të lehtë e bëj të

na duket i shkurtër!
O Allah! Ti je Ruajtësi ynë në këtë udhëtim, Ti je Ruajtësi i familjeve tona.
O Allah! Kërkoj mbështetje nën mbi-këqyrjen Tënde nga vështirësit që mund t'i has gjatë këtij udhëtimi."
Kur kthehemi nga udhëtimi, themi:
آيبون، تائبون، عابدون، لربنا حامدون
"Kthehemi (nga udhëtimi), të penduar tek Allahu i Madhëruar, adhurues e falenderues të Tij ."

## KUR HYJMË NË NJË FSHAT
## OSE NË NJË QYTET

اللهم رب السموات السبع وما أظللن، ورب الأرضين السبع وما أقللن، ورب الشياطين وما أضللن ورب الرياح وما ذرين. أسألك خير هذه القرية وخير أهلها، وخير ما فيها، وأعوذ بك من شرها، وشر أهلها، وشر ما فيها
"O Allah! Ti je Zot i shtatë qiejve e ç'ka midis tyre, je Zoti i shtatë tokave e çka rreth tyre, je Zoti i Shejtanëve e i atyre që Shejtanët i kanë larguar nga rruga e drejtë, je Zoti i erërave dhe i asaj që sjellin ato.
O Allah! Të lutem vetëm ty, që të përfitoj nga të mirat e këtij Fshati (Qyteti), nga të mirat e banorëve të tij e ç'ka brenda tij. O Allah! Të lutem të më mbrosh nga të këqijat e këtij Fshati (Qyteti), nga të këqijat që mund të më vijnë nga banorët e tij e ç'ka brenda tij."

## KUR HYJMË NË TREG

لا إله إلا الله وحده لا شريك له، له الملك وله الحمد يحي ويميت وهوحي لا يموت بيده الخير وهوعلى كل شيء قدير
"Askush tjetër e asgjë tjetër nuk meriton të adhurohet përveç Allahut të Vetëm e të Pashoq, Ai është Zotëruesi i gjithçkaje (në qiej e në Tokë). Vetëm Atij i përket falenderimi (ynë). Ai i vdes (njerëzit) dhe i ringjall ata (Ditën e Tubimit të Madh). Ai është i Gjallë e i Pavdekshëm. Në dorën e Tij janë të mirat, që na vijnë. Ai është i Plotfuqi-shëm mbi gjithçka."

## PËR ATË, ME TË CILIN NDAHEMI
## PËR NJË UDHË TË GJATË

أستودعكم الله الذي لا تضيع ودائعه
"Ju lë nën kujdesin e Allahut, tek i Cili nuk humbet asgjë."

## PËR DIKË, QË NISET PËR UDHËTIM

أستودع ال دينك، وأمانتك، وخواتم عملك
"Po lë nën kujdesin e Allahut jetën tënde, çiltërinë tënde dhe përfundimin e veprave të tua."
زودك الله التقوى، وغفر ذنبك، ويسر لك الخير حيث ماكنت
"Allahu ta shtoftë më shumë devotshmërinë, Allahu t'i faltë të gjitha gjynahet, Allahu ta lehtësoftë kryerjen e veprave të mira, kudo që të jesh."

KUR NGJITEMI NË VISE TË LARTA,
OSE KUR ZBRESIM PREJ TYRE

Xhabiri (radijall-llahu anhu) tregon: "Kur ngjiteshim me Pejgamberin (salall-llahu alejhi ue selem) në vise të larta, thoshim: "Allahu Ekber"; kur zbrisnim, thoshim: "Subhanell-llah".

KUR ZBRESIM NGA MJETI
I UDHËTIMIT

"Mbështetem në Allahun për të më mbrojtur me fjalët e Tij të përsosura nga çdo e keqe që më afrohet."

KUR NA NDODH DIÇKA, QË NUK NA
PËLQEN OSE KUR KEMI VËSHTIRËSI

Kur e bënte diçka me lehtësi, Pejgamberi (salall-llahu alejhi ue selem) thoshte:
الحمد لله الذي بنعمته تتمّ الصالحات
"Falenderimi i përket vetëm Allahut, i Cili me mirësinë e Tij, na dha mundësi të plotësojmë nevojat tona."
Kur i ndodhte diçka, që nuk i pëlqente, thoshte:
الحمد لله على كل حال
"Falenderimi i përket vetëm Allahut për çdo gjë që ndodh."

MIRËSITË QË KEMI, KUR BËJMË "SALAVAT" PËR PEJGAMBERIN (SALALL-LLAHU ALEJHI UE SELEM)

Pejgamberi (salall-llahu alejhi ue selem) thotë: "Kushdo që lutet për mua (bie në salavat) një herë, Allahu ia shumëzon atë me dhjetë herë." Dhe: "Koprraci (më i madh nga ju) është ai që, kur përmendet emri im (në prani të tij), nuk lutet për mua (nuk bie në salavat)."

MIRËSITË QË KEMI, KUR
E PËRSHËNDESIM NJËRI- TJETRIN

## ME "SELAM!"

Pejgamberi (salall-llahu alejhi ue selem) thotë: "Nuk keni për të hyrë në Xhenet, derisa të besoni e nuk keni për të besuar derisa të duheni me njëri-tjetrin. A t'ju tregoj diçka, që, në qoftë se e kryeni, pa dyshim, do ta doni njëri-tjetrin? Përshëndeteni njëri-tjetrin me "Selam!"
Amar Bin Jasir (radijall-llahu anhu) thotë: "Tri gjëra, kur grumbullohen te një person, e bëjnë besimin të plotë e të përsosur: të përshëndesësh me "Selam!" kudo që të jesh, të bësh mirë, të jesh i drejtë me veten tënde."
Abdullah Bin Umer (radijall-llahu anhuma) thotë: "Një burrë e pyeti Pejgamberin (salall-llahu alejhi ue selem): "Cila është më e mira vepër në fenë Islame?"
Pejgamberi (salall-llahu alejhi ue selem) i tha: "Ushqe të varfrit, përshëndet me "Selam!" atë, që e njeh dhe atë, që nuk e njeh."

## KUR DËGJOJMË KËNDESIN

Pejgamberi (salall-llahu alejhi ue selem) thotë: "Kur të dëgjoni këndesin duke kënduar, lutiuni Allahut t'ju dhurojë mirësi nga mirësitë e Tij, sepse ai (këndesi, kur këndon) ka shikuar Melekët."

## KUR DËGJOJMË QENTË DUKE LEHUR E GOMARËT DUKE PËLLITUR

Pejgamberi (salall-llahu alejhi ue selem) thotë: "Kur të dëgjoni natën qentë duke lehur e gomarët duke pëllitur, thoni:
أعوذ بالله من الشيطان الرجيم
"EUDHU BIL-LAHI MINESH-SHEJTANIRR-RRAXHIM"
"Kërkoj mbështetje nën mbikëqyrjen e Allahut, që të më ruajë nga ndikimi i Shejtanit (mbi mua), sepse ata (qeni e gomari) shohin e dëgjojnë atë, që ju nuk keni mundësi ta shihni."

## KUR LAVDËROJMË NJË MYSLIMAN

Pejgamberi (salall-llahu alejhi ue selem) thotë: "Kur dëshiron që të lavdë-rosh dikë nga shokët e tu, pa e tejkaluar lëvdatën, thuaj:
أحسب فلاناً والله حسيبه ولا أزكي على الله أحداً
"E quaj ... (përmend emrin e njeriut që lavdëron) njeri të mirë. Allahu është Gjykuesi i tij, unë nuk mund të gjykoj për askënd përpara Allahut."

## KUNDËR ARMIKUT

اللهم منـزل الكتاب سريع الحساب اهزم الأحزاب اللهم اهزمهم وزلزلهم
"O Allah! Ti je Zbritësi i Librit të Shenjtë (Kuranit) Ti je i shpejtë në Gjykim. Të lutem, shkatërroji të gjitha të ligat që mund të më vijnë prej këtyre armiqve. O Allah! Shkatërroji ata e bëji që t'u shkasë toka nën këmbë!"

## KUR KEMI FRIKË NGA NDOKUSH

اللهم اكفنيهم بما شئت
"O Allah! Më ruaj prej tyre, si të duash Ti!"

## KUR NA HABIT DIÇKA,
## QË E SHOHIM RASTËSISHT

سبحان الله . الله أكبر
"I Lartësuar është Allahu. Allahu është më i Madhi (Gjykues)."

## KUR NA LEHTËSOHET NJË PUNË

Pejgamberi (salall-llahu alejhi ue selem) kur kryente ndonjë veprim me lehtësi ose kur e gëzonte diçka, bënte sexhde falenderimi për Allahun e Madhëruar.

## KUR NDIEJMË DHEMBJE
## A NGACMIME NË TRUP

Pejgamberi (salall-llahu alejhi ue selem) thotë: "(Kur ndokush nga ju ndien ngacmime e dhembje në trup) le ta vendosë dorën e tij mbi vendin që ndien dhembje e të thotë:
بسم الله، بسم الله، بسم الله، أعوذ بالله وقدرته من شر ما أجد وأحاذر
" BISMIL-LAH, BISMIL-LAH, BISMIL-LAH. Më pas shton shtatë herë: UE EUDHU BIL-LAHI UE KUDRETIHI MIN SHERR-RRI MA EXHIDU UE UHADHIRU."
"Me emrin e Allahut.Me emrin e Allahut. Me emrin e Allahut. Kërkoj mbrojtjen e Allahut, që paracakton gjithçka, që të më ruajë nga dhembja që ndiej a që po më afrohet."

## KUR KEMI FRIKË
## SE MOS E MARRIM MËSYSH
## DIKË TJETËR

Pejgamberi (salall-llahu alejhi ue selem) thotë: "Kur sheh diçka që të bën përshtypje tek një tjetër ose te vetja jote, bëj lutje tek Allahu, që ta bekojë (personin që sheh), sepse të marrurit mësysh është i vërtetë."

KUR TREMBEMI,
TRONDITEMI E NEVERITEMI NGA DIÇKA

Kur trembemi, tronditemi ose neve-ritemi nga diçka, themi:
لا إله إلا الله !
"Askush tjetër e asgjë tjetër nuk meriton të adhurohet përveç Allahut."
KUR TESHTIN JOBESIMTARI
(QAFIRI)

"Allahu të udhëzoftë e t'i përmirësoftë mendimet e tua!"

SI I PËRGJIGJEMI JOBESIMTARIT, KUR NA PËRSHËNDET ME "SELAM"

Pejgamberi (salall-llahu alejhi ue selem) thotë: "Kur ndonjë jobesimtar e përshëndet ndonjërin prej jush me "Eselamu alejkum" (Paqja qoftë mbi ju!) le t'i përgjigjet me: "UE ALEJKUM" (Edhe mbi ju)!"

KUR THERIM BAGËTI

بسم الله والله أكبر [ اللهم منك ولك ] اللهم تقبل مني
"Me emrin e Allahut (po e ther këtë kafshë). Allahu është më i Madhi. O Allah! Kjo kafshë është prej Teje e për Ty po e ther. O Allah! pranoje prej meje këtë (kurban)!"

PËR TË SHKATËRRUAR KURTHET
E SHEJTANËVE

أعوذ بكلمات الله التامات التي لا يجاوزهن بر ولا فاجر من شر ما خلق، وبرأ وذرأ، ومن شر ما ينـزل من السماء، ومن شر ما يعرج فيها، ومن شر ما ذرأ في الأرض ومن شر ما يخرج منها، ومن شر فتن الليل والنهار، ومن شر كل طارق إلا طارقاً يطرق بخير يا رحمن
"Kërkoj mbështetje nën mbikëqyrjen e Allahut, (duke u lutur) me fjalët e Tij të plota. Askush nuk mund ta ndryshojë ve-ndimin e Tij, qoftë njeri i mirë ose i keq. (Prandaj i lutem vetëm Allahut) që të më ruajë nga të këqijat që ka krijuar, nga ngatërresat që vijnë nga qielli (me anë të Shejtanëve), nga ngatërresat që përgatiten në qiell (nga shejtanët) dhe nga ngatërresat që përgatiten (nga magji-starët) në Tokë e ç'del prej tyre. O Allah, më ruaj

nga ngatërresat e ditës e të natës! O Mëshirëplotë! Më ruaj nga trokitësi i natës, përveç atij që troket për mirë!"

ISTIGFARI DHE TEUBJA

I Dërguari i Allahut, Muhamedi (salall-llahu alejhi ue selem) thotë në disa hadithe:

"Për Allahun, unë i kërkoj falje e pendohem tek Ai më shumë se shtatë-dhjetë herë në ditë."

"O njerëz! Pendohuni tek Allahu që të gjithë. Unë i kërkoj falje Atij njëqind herë në ditë."

أستغر الله الذي لا إله إلا هوالحيّ القيوم وأتوب إليه

"Kush thotë "Kërkoj falje tek Allahu, përveç të Cilit askush tjetër e asgjë tjetër nuk meriton të adhurohet, tek i Gjalli e tek i Përjetshmi dhe vetëm tek Ai pendohem", Allahu ia fal gjynahet, edhe në qoftë se i ka sa shkuma e detit ."

"Koha më e përshtatshme, kur Allahu është më afër me robtë e Tij, është mesi i natës. Në qoftë se ke mundësi që të jesh prej atyre që e kujtojnë Allahun në këtë kohë, qëndro (dhe lutiu Allahut, që të të përgjigjet ty e të të zgjidhë hallet e pro-blemet e tua)."

"Njeriu është më afër me Allahun, kur i bën sexhde Atij. Pra, i shtoni lutjet, kur të bëni sexhden."

DISA POROSI PËR JETËN
E PËRDITSHME

Pejgamberi (salall-llahu alejhi ue selem) thotë: "Kur errësohet, mblidhini fëmijët tuaj (mos i lejoni ata që të dalin jashtë), sepse Shejtanët fillojnë të shëtisin në terrin e natës. Mbyllini dyert e thoni Bismil-lah, sepse Shejtanët nuk mund të prekin diçka, që është bërë me emrin e Allahut. I mbuloni enët, duke thënë Bismil-lah, qoftë edhe me diçka simbo-like. Kur të flini, i fikni dritat (dhe zjarrin)."

MIRËSITË QË KEMI KUR E LARTËSOJMË,
E FALENDEROJMË
DHE E MADHËROJMË ALLAHUN

Ebu Hurerja (radijall-llahu anhu) tregon se i Dërguari i Allahut, Muhamedi (salall-llahu alejhi ue selem) ka thënë:

لا إله إلا الله وحده لا شريك له، له الملك وله الحمد وهوعلى كل شيء قدير

Kush thotë: "Askush tjetër e asgjë tjetër nuk meriton të adhurohet përveç Allahut, të Vetëm e të Pashoq, Ai është Zotëruesi i gjithçkaje (në qiej e në Tokë), vetëm Atij i përket falenderimi (ynë), Ai është i Plotfuqishëm për gjithçka", njëqind herë në ditë, është njëlloj sikur të ketë liruar dhjetë robër,

i shënohen njëqind të mira, i fshihen njëqind të këqija, e është i mbrojtur nga Shejtani e nga dredhitë e tij deri në mbrëmje e askush nuk do të mund të shpërblehet më shumë se kaq, përveç atij që lutet më shumë."
Ai thotë, gjithashtu: "Kush e thotë këtë lutje dhjetë herë në ditë, është njëlloj sikur të ketë liruar katër robër."
سبحان الله وبحمده
Kush thotë "I Lartësuar është Allahu e vetëm Atë falenderojmë" njëqind herë gjatë ditës, i shlyhen gjynahet, edhe sikur të jenë sa shkuma e detit."
I Dërguari i Allahut Muhamedi (salall-llahu alejhi ue selem) thotë: "Dy fjalë janë të lehta për t'u thënë nga gjuha, të rënda në peshore e të dashura për Mëshiruesin:
سبحان الله وبحمده، سبحان الله العظيم
"I Lartësuar është Allahu, vetëm Atë falenderojmë. I Lartësuar është Allahu i Madhëruar."
"A e keni të pamundur ju që të mos merrni çdo ditë njëmijë sevape (shpërblime)? Dikush e pyeti: "E si t'i marrim këto sevape?" Secili prej jush, - iu përgjigj i Dërguari i Allahut (salall-llahu alejhi ue selem) - le të thotë njëqind herë në ditë "Subhane-llah!" e t'i shënohen njëmijë sevape e t'i fshihen po aq gjynahe."
Abdullah Bin Kejsi (radijall-llahu anhu) tregon se i Dërguari i Allahut (salall-llahu alejhi ue selem) i tha: "O Abdullah! A të tregoj ty për një thesar të çmuar që ndodhet në Xhenet?" "Posi jo, o i Dërguari i Allahut." -ia ktheva unë. "Thuaj, - më tha:
لا حول ولا قوة إلا بالله
"Askush përveç Allahut, nuk ka forcë e pushtet gjykues mbi ne."
Katër shprehje janë më të dashura tek Allahu:
سبحان الله، والحمد لله، ولا إله لا الله، والله أكبر
"I Lartësuar është vetëm Allahu!"
"Falenderimi i përket vetëm Allahut!"
"Askush tjetër e asgjë tjetër nuk meriton të adhurohet, përveç Allahut!"
"Allahu është më i Madhi!."
Sa'd bin Uekasi (radjall-llahu anhu) tregon: "Një ditë erdhi tek i Dërguari i Allahut një beduin e i tha: "Mësomë një shprehje, që ta them gjithmonë!"
I Dërguari i Allahut (salall-llahu alejhi ue selem) i tha:
لا إله إلا الله وحده لا شريك له، الله أكبر كبيراً والحمد لله كثيراً، سبحان الله رب العالمين، لا حول ولا قوة إلا بالله العزيز الحكيم . اللهم اغفر لي، وارحمني، واهدني وارزقني
"Thuaj: "Askush tjetër e asgjë tjetër nuk meriton të adhurohet, përveç Allahut, të Vetëm e të Pashoq; Allahu është më i Madhi e i Madhëruari; Atë e falenderoj-më. Larg të metave është vetëm Allahu, Zotëruesi i qiejve e i Tokës. Askush përveç Allahut të Urtë e të Drejtë nuk ka forcë e pushtet gjykues mbi ne."
Beduini ia ktheu: "Këto janë lavdë-rime për Allahun. Po për veten time, ç'lutje të bëj?"
I Dërguari i Allahut (salall-llahu alejhi ue selem) i tha: "Thuaj:"O Allah! Më fal, më mëshiro, më udhëzo (në udhën e drejtë islame) më jep risk."